# ﴿ مكان إخراج زكاة الفطر ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

*Pyetja: Unë jam një djalë që jeton në Kuvajt por, momentalisht jam duke e mjekuar bijën time në Amerikë. Këtu e kam agjëruar Ramazanin dhe a e kam obligim zekatin e fitrit ta jap në Amerikë apo ta obligoj familjen time ta japin në Kuvajt për mua? Dhe cila është dispozita e dhënies së zekatul Fitrit në të holla? Dhe ua bëj me dije se këtu në Amerikë e japin në të holla dhe jo në ushqim.*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ...

Dijetarët (Allahu i mëshiroftë) e përmendin se zekati i Fitrit është i lidhur me trupin dhe jo me pasurinë dhe për këtë jepet në vendin në të cilin është prezent personi natën e Bajramit.

Ibn Kudame në librin e tij "El Mugni" (4/134):

"Ndërsa zekatin e fitrit ai e jep në vendin në të cilin iu është obliguar qoftë nëse e ka me vete pasurinë e tij apo jo."

Ti duhet të mundohesh që ta japësh atë si ushqim. E nëse i varfri refuzon të merr ushqim dhe kërkon të holla atëherë s'ka gjë për ty me këtë rast ta jepni në të holla për shkak të nevojës apo domosdoshmërisë.

E Allahu e dinë më së miri.